# ENKELEJD LAMAJ

Sot ke një jetë.
Nesër ke një tjetër.
Ose diçka të ngjashme me të.

TREGIM

Ndër shumë punë të tjera që qarkullojnë midis llojit tonë, ajo që ushtrojmë ne të Kodrës është ndër më frytdhënëset dhe për këtë duhet të falënderojmë ato qindra bare e lokale që ata të llojit tjetër i quajnë “Pub” e që, me ardhjen e mijëvjeçarit të tretë, mbinë si kërpudhat mbas shiut. E, natyrisht, nuk mund të mos përmend edhe diskotekat dhe të gjithë lokalet e orëve të vona. Po patjetër, sepse njerëzit janë duke iu afruar sa më shumë Evropës dhe pranë saj nuk mund të shkohet pa jetën e natës.

Jeta e natës. Sa bukur tingëllon! Por akoma edhe më bukur kur e shijon. Nëse keni dyshime lidhur me këtë gjë, ejani e pyetmëni mua, mua që e kam pas jetuar atë jetë më mirë se çdo njeri tjetër: çdo sekondë, çdo minutë, çdo çast të vetëm, çdo natë të çdo jave. Nuk ka disko që nuk njoh, nuk ka “Pub” ku nuk kam qenë dhe, a doni t’ju them se kush është më i miri? Doni, hë? Mirë pra, po jua them: që të gjithë, pa asnjë përjashtim. Mjafton të jesh me personat e duhur. Me *njerëzit* e duhur. Dhe mua, njerëzit e duhur nuk më kanë pas munguar kurrë, në kohën kur isha i pushtuar prej etheve të asaj jete.

Natyrisht, edhe tani e jetoj jetën e natës, por tani është tjetër gjë. Tani shoqëria është reduktuar shumë, si një ushtrim matematikor ku je i detyruar të bësh thjeshtime e përjashtime. Tani, ideja e jetës së natës ka evoluar, megjithëse ajo e ditës ka mbetur e pandryshuar: gjumë dhe vetëm gjumë. Si një i vdekur!

Ha ha, si një i vdekur! E dini çfarë? Shokët e mi të tanishëm do të vinin buzën në gaz me këto që po shkruaj, por nuk kam ç’të bëj. Kur jetoja nën dritat e diskotekave dhe nën gjysmerrësirën e pabeve, çdo gjë që më torturonte gjatë ditës - apo edhe gjatë atyre çasteve - ia tregoja njeriut tim më të afërt, njeriut më të besuar e më besnik në të njëjtën kohë dhe besoj se e keni kuptuar që jam duke folur për njeriun e zemrës sime. Ani e

kishte emrin. Në pesë vjet, qysh se u njohëm – jo rastësisht në një diskotekë – natën kur 1998-a i linte vendin 1999-ës, nuk u ndamë kurrë prej njëri – tjetrit. Derisa një natë, na erdhi te këmbët një "Taxi 5".

Nuk them as Zoti dhe e as Fati, për një arsye shumë të thjeshtë: Zoti nuk të dënon kurrë, e aq më tepër me një dënim të këtillë, kurse Fati... Fatin e shkruajmë vetë, apo jo? Prandaj, më mirë të them vdekja. Po, po, vdekja. Sepse ishte vdekja ajo që mori në krahët e veta njerkun tim (që për mendimin tim nuk bëri aspak keq, për të mos thënë që ishte ca e vonuar). Mamaja ime u martua për së dyti, pas vdekjes së babait tim të vërtetë, kur unë isha vetëm gjashtë vjeç. Me njerkun nuk është se shkoja dhe aq keq, por "shumë mirë"-a ishte kilometra larg. Pastaj, nuk e di ndonjë prej jush, por unë di që vetëm një kategori fëmijësh shkojnë mirë me njerkun e tyre: ata që jetojnë larg shtëpisë dhe takohen, e shumta, vetëm një herë në muaj.

Mbas tre vitesh e kuptuan se nuk ishin prerë për njëri – tjetrin dhe ime më, për një muaj rresht shkoi tek varri i babait tim dhe lulet ia ujiti me lot pendimi. E vetmja gjë pozitive në fund të atyre viteve ishte fakti që nuk u bëra as me vëlla e as me motër. Idenë e të pasurit një vëlla apo një motër përgjysmë, e kam urryer gjithmonë.

Sidoqoftë, që t'i kthehemi asaj që po ju tregoja: ditën që vdiq njerku im, mamasë iu desh të shkonte në Elbasan (ai kishte lindur atje dhe do varrosej atje). Mamaja nuk më kërkoi të shkoja në varrim dhe unë nuk shkova. Ndoshta edhe kam gabuar, por e vërteta është se nuk më shkohej, ose nëse përdor termat e asaj kohe, nuk më bëhej dhe pikë. Megjithatë, vdekja është krejt ndryshe, besomëni. Sado që nuk shkon mirë me dikë, nuk mund të hipësh në tavolinë e të kërcesh prej gëzimit. Edhe pse, t'ju them të drejtën, vdekja është mirë edhe të urohet ndonjëherë, por të urohet me gjithë shpirt, ama.

Siç thashë, vetë nuk shkova, por një shoku im nga Elbasani, Gjergji, u tregua i gatshëm të shoqëronte time më, meqenëse edhe ai kishte për të shkuar në shtëpi atë fundjavë. Me Gjergjin isha njohur që kur kisha shkelur për herë të parë në Tiranë dhe ishim bërë si vëllezër (një mijë herë më mirë sesa një vëlla përgjysmë) dhe besoja në të si në veten time.

I dhashë makinën time Gjergjit, në mënyrë që të shkonte në shtëpi e, njëkohësisht, të shoqëronte edhe mamanë time në varrim. Do të niseshin mëngjesin e asaj dite për t’u kthyer pasdite. Ndërkohë, unë, për të mos ndenjur vetëm në shtëpi, shkova nga Ani, pa e ditur aspak nëse do i shihja përsëri, apo jo, mamanë dhe mikun tim. Dreqi e ngrëntë, e përse duhej të shtroja një pyetje të atillë?

Por ja që nuk i pashë më dhe për këtë gjë, është mirë të vihen pikat mbi i: jam unë ai që i ka eliminuar një herë e përgjithmonë nga jeta ime. Kur një natë u zgjova dhe zbulova se Anin e kisha humbur përgjithmonë dhe se vendi i saj ishte zënë prej Kristeneidës, e kuptova se në jetën time nuk do të kishte më vend për asnjë njeri tjetër.

Asnjë.

Ishte mamaja ime ajo që më telefonoi dhe më tha se do të vinin pasdite vonë. - Shumë vonë, - ishte shprehimisht ç’farë tha. Gjergji do ta priste e do të vinin bashkë. Për mua nuk ndryshonte asgjë. Kur të mbërrinin, Gjergji, nëse do të kishte dëshirë e nuk do të ndihej i lodhur, le të vinte tek lokali i zakonshëm edhe pse, atë natë, as unë e as Ani nuk kishim shumë dëshirë për të kërcyer. Por und të pinim diçka të fortë. Natyrisht, nëse Gjergji do të ndihej i lodhur, le të shkonin direkt në shtëpi: unë e Ani do të ktheheshim me taksi. Dhe Gjergji ishte tepër i lodhur. Na kishte marrë në telefon, por të dëgjosh zilen e celularit në një ambient të atillë dhe të shohësh majën e veshit pa pasqyrë është pak a shumë e njëjta gjë. Kur kishte parë që ne nuk kishim ndër mend t’i përgjigjeshim, na kishte dërguar një mesazh ku tregonte se e kishte lënë makinën poshtë pallatit tim, kurse çelësat ia kishte dhënë teta Donikës (kështu u mësua që në fillim Gjergji dhe kështu e thirri gjithmonë mamanë time; kush e di, ndoshta edhe tani vazhdon ta thërrasë “teta”).

Kur dolëm nga lokali, Ani u ngjesh mbas meje. Nuk kishte as dyshimin më të vogël e, megjithatë, jo arriti të thoshte si për inerci: - Marrim taksi?

- Ke qejf ta bësh në këmbë? - ia ktheva.

- Ho mi mo dhe ti, - ma ktheu, duke më futur krahun. - S’guxon robi t’bëj i pyetje retorike.

Një natë më parë, Halili bënte turnin e fundit të tij, kështu që atë natë i takonte Fehmiut. Kështu ka qenë gjithmonë midis tyre, herë njëri e herë tjetri. Kristeneida më ka treguar se historikisht grinden me llafe se nën radhën e kujt arrijnë të kenë më shumë klientë. Por në të vërtetë, është gjithmonë njëlloj: kur vjen mëngjesi, janë të gjithë të kënaqur dhe më se të ngopur me pjesën e vet.

Atë natë, Fehmiu rrinte me rojet e tjerë të lokalit, të cilët, nga ana e tyre, asnjëherë nuk kanë pasur dyshime, apo bërë pyetje të sikletshme. Pasi u sigurova mirë se përballë godinës nuk kishte as edhe një shenjë taksie (ora kishte kaluar dyshin) u drejtova nga ai.

Më vjen për të qeshur, tani që e di formulën përmendësh. - Eh, kam një numër këtu... ja prit një sekondë sa... sa ta gjej...

E ndërkohë njeriu, i cili deri ato momente ishte thjesht roja i parkingut, *kontrollonte* midis numrave të celularit të tij. Kur më në fund e gjeti, ma dha. Unë e falënderova dhe, me t'iu afruar Anit, mora në telefon shoqërinë e taksive. Zëri nga ana tjetër e telefonit ishte shumë normal (është gjithmonë kështu). Atë natë, ashtu si përherë, u përgjigj Jashari. Ishte në Kodër, së bashku me Kristeneidën. Kurse Halili dhe Sulejmani ishin shoferët, atë natë.

Jashari më tha se, brenda pesë minutave, një prej taksive do të ishte tek këmbët e mia. Do të ishte e verdhë (e ç'ngjyrë tjetër mund të kishte? Nuk ishin amatorë në atë fushë dhe ngjyrosja me çfarëdo lloj ngjyre tjetër që nuk ishte e verdhë, do të thoshte të identifikohej shumë kollaj në rast të ndonjë sinjalizimi, që gjithsesi nuk kishte ardhur kurrë dhe ky është i vetmi numër i pazgjidhur i fjalëkryqit) dhe lart do të qe shkruar "Taxi 5".

Ndërkohë, unë nuk e vura re (dhe nga ana tjetër, as Ani) se personi, i cili na kishte dhënë atë numër telefoni, ishte larguar prej parkingut. Natyrisht, në pozicionin që ndodhem sot, e kuptoj shumë mirë përse: po të qëndronte aty, nuk do të kishte gjetur as edhe një copë prej dy tortave të sapo porositura, pavarësisht prej faktit se nuk e dinte që vetëm njëra prej tyre do të konsumohej.

Halili, shoferi, ishte i gjatë, i dobët, me një kokë të madhe, në të cilën kishte ngjeshur një kapele mbi strehën e së cilës lexonte CHICAGO BULLS. Të flisje për çmimin e

taksisë ishte diçka që nuk më kaloi aspak në mendje. Kur erdhi makina, unë e Ani ishim duke u ngrohur me të puthura, ndaj dhe sapo hipëm lart e unë i thashë shoferit: - Në lagjen numër tre, - rifilluam përsëri. Shoferi bëri shenjë me kokë që e kuptoi dhe hoqi pasqyrën e vogël mbi kruskot. Ani, e cila me një sy nga unë e me tjetrin ndoqi atë veprim, buzëqeshi dhe më pëshpëriti në vesh atë që ndodhi. *E kuptoi mirë*, mbaj mend të kem menduar, sepse me të vërtetë që mendova se ai e hoqi pasqyrën për të na lënë në intimitet. As kur erdha në vete dhe vura re se nuk po shkonim aspak në drejtim të "Treshit" dhe as kur, duke parë majtas e djathtas, sytë më shkuan tek pasqyrat anësore, nuk arrita ta kuptoj atë veprim.

Absolutisht, nuk kish se si.

- Ej, - i bërtita, kur pashë se anës rrugëve, në vend të pallateve, ngrihej vetëm errësira. - Nga dreqin po na çon ore?

Bëra dhe të afrohem përpara, por ai, sikur të më kishte lexuar në mendje (sepse s'kishte pasqyrë që të mund të them *më pa*) shtyu bërrylin e djathtë pas. Duhet t'i kishte dhënë gjithë forcën e tij, sepse goditja ishte e fuqishme. Një tingull, si thyerja e një shkopi të thatë u regjistrua prej veshëve e në po të njëjtin çast, mendja bëri identifikimin dhe dhembja më dha konfirmimin: kocka e hundës sime kishte humbur përjetësisht drejtësinë e saj. Bërtita. Një lëng i dendur dhe i ngrohtë më mbushi gojën. Një re e hirtë u ul përpara meje. Shoferi u dyfishua, u trefishua, u katërfishua, pastaj, së bashku me gjithçka tjetër në atë hapësirë të vogël filloi të rrotullohej si një vorbull dhe për një çast, u ndjeva i lehtë si një pupël. Reja e hirtë filloi të zëvendësohej me një re tjetër, e cila sa vinte dhe errësohej.

*ANI*, bërtiti truri im dhe nisa të përplasja qepallat, sikur sapo të isha zgjuar në mes të natës prej ndezjes së një drite të fortë. Dhe për diçka u nevojit: reja filloi të merrte sërish ngjyrën e saj të hirtë e një çast më vonë u shpërnda plotësisht.

- Ani, - pëshpërita.

*Ani*.

Dobët, e dëgjova të më thërriste. Ndoshta bërtiste. Më dukej sikur gjaku më kishte shpërthyer edhe prej veshëve. I ndjeja të rënduara e të mbushura sikur sapo kisha dalë

prej dushit dhe kisha harruar t'u shpëlaja shkumën. Ani bërtiti përsëri, duke më treguar se prej hundës më dilte gjak, sikur të mos ishte imja, hunda që sapo kishte marrë atë bërryl mu në majë të saj. U mbështeta pas ndenjëses, duke u munduar të frenoja gjakun. Ani më zgjati shallin që unë i kisha blerë për ditëlindje vetëm dy muaj më parë. Pak nga pak, pamja u qartësua plotësisht. Ani, tani, kishte mbushur sytë me lot. Më shtrëngonte dorën e gjakosur, ndërsa unë ndieja të dridhurat e saj. Ajo kishte frikë. Por dhe unë ama.

Atë çast, u shkëmbyem me një makinë. Ani filloi të bërtiste e t'i binte xhamave me grushte. Shoferi qeshi me të madhe. Pastaj, në një pjesë kur rruga ishte e drejtë për disa metra të mirë, ktheu kokën nga ne.

- Uau, - tha, duke kryqëzuar sytë e vet, si një i çmendur, gjë të cilën ato momente nuk e vija aspak në dyshim. - Po të del gjak hë? Oh, sa mirë! Kështu më pëlqen. Ha...ha...ha...

Kur u kthye sërish të shikonte rrugën, Ani shpërtheu. Filloi të përgjërohej e të thërriste që të na linte. Unë, nga ana tjetër, doja që ajo të kursente frymën. Më vinte inat me veten. E dija shumë mirë se si do të përfundonte. Unë do të hidhesha në ndonjë kanal, ndërkohë që Ani do të përdhunohej e do të përdhunohej. E nëse do të ishin më shumë se dy (tashmë nuk kishte kuptim të mos mendoja se ai që na dha numrin dhe i çmenduri në timon, të mos kishin lidhje me njëri - tjetrin), do të përdhunohej sërish. Kishte edhe një mundësi tjetër, shumë më e tmerrshme se kjo: që mua të më linin si spektator, ndërsa do të përdhunonin e pastaj copëtonin trupin e Anit. Ndoshta do dëfreheshin edhe me mua. Ndoshta do na mbanin ashtu, për ditë me radhë, për të kënaqur egot e tyre, derisa të jepnim shpirt.

Por gjëja akoma dhe më e tmerrshme, nuk më kaloi as në paradhomën e trurit.

S'kishte kaluar as një minutë qysh se më kishte goditur, kur makina filloi të ulte shpejtësinë. Në fillim mendova se mos kishte ardhur vendtakimi, por ishte vetëm për të bërë një kthesë në formë "U"je. Atë moment, erdhi edhe thirrja në radio.

- Njësia një, më dëgjon? Marrje.

Pastaj: *shshshshs*.

Ai duhej të ishte një rast ideal. Por nuk arrita as të mbaroja atë mendim, se krahu i shoferit u hap sërish drejt meje. E kishte kuptuar edhe ai, që unë do të kërkoja të përfitoja atë çast, kur ai t'i përgjigjej thirrjes. Goditja më gjeti krejtësisht të papërgatitur dhe kurrizi i dorës që përplasej në faqen time, më ngjeshi pas Anit. Hunda ime e thyer më qëlloi me thikë në shpirt. Bërtita, sa prej surprizës, po aq edhe prej dhimbjes. - Oh, mami, të çau buzën, - duhet të ishte me siguri zëri i Anit, por bota përreth meje veshi përsëri vellon e hirtë të pak çasteve më parë dhe filloi të vallëzonte.

Shoferi i taksisë foli:

- Këtu Taksi pesë, njëshi, ju dëgjoj shumë mirë. Po ju, si më dëgjoni? Marrje.

Sshshshss... - Po, taksi pesë, njëshi, të dëgjojmë shumë mirë. Marrje.

*E dëgjonin? Atëherë nuk ishin vetëm dy.*

- Çelësi është në derë. Për dy minuta jam aty. Po e mbyll.

Me të mbyllur radion, shoferi u kthye nga ne. - Festa është në të filluar, miq. Bëhuni gati për diçka që nuk e keni parë as në ëndërr. - Dhe filloi të fërshëllente.

- Të lutemi, - filloi menjëherë Ani. - Çfarë të kemi bërë? Përse nuk na lë të ikim.

- Do të japim çfarë të duash, - ia prita unë. Mbaja ende shallin e Anit sa në hundë e sa në buzë, për të ndaluar rrjedhën e gjakut dhe zëri më doli me vështirësi.

- Oh, për këtë nuk kam as më të voglin dyshim, - ia priti rrëmbyesi ynë.

- Sa para të duash, - vazhdova unë, duke liruar hundë e buzë, në mënyrë që fjalët të dilnin sa më qartë. - Vetëm na lër të ikim.

- Para? Para?! Oh, kjo po që është për të qeshur. Ha... ha... ha... oh... ha... ha... ha...

Nuk kishte mbetur më asgjë për të bërë. Në të majtën time, Ani më shtrëngonte fort krahun dhe qante me dënesë. Në të djathtë, rruga kishte humbur. Me siguri ishim duke ecur në një rrugë tepër të ngushtë. Më kujtoi rrugën në malin e Llogorasë. Veçse atë rrugë e kisha bërë ditën dhe ditën është bukur. Kurse aty ishim në një natë të errët, pa yje, pa hënë dhe rruga ngjitej e ngjitej drejt diçkaje e cila mund të ishte çdo gjë, përveç lirisë.

Kjo ishte mundësia ime e fundit. Ishte imja, sepse isha unë mashkulli, isha unë ai që mbrëmjeve merrte iniciativën, isha unë ai që darkave ulej në krye të tavolinës dhe ngrinte dollinë e parë dhe isha unë ai që duhej të kujdesej për Anin. Një detyrë kjo, e pashkruar

në asnjë libër, në asnjë ditar, në asnjë mesazh, e pathënë në asnjë premtim, por që ishte salduar me atë puthjen tonë të parë. *Unë* duhej të kujdesesha për të, *unë* duhej të isha aty, në të mirë e në të keq. Unë dhe vetëm unë. Kisha qenë gjithmonë në të mirë dhe tani kishte ardhur momenti të isha edhe në të keq.

Hodha shallin e saj mënjanë: punë e madhe se gjaku nuk do të ndalonte! Bëra përpara dhe...

Ishte në atë çast që pashë të tjerët.

Kush isha unë? Çfarë isha unë? Çfarë duhet të bëja unë? Ngriva në vend dhe, me mua, gjithçka që isha duke menduar. Në po të njëjtin çast, makina ndaloi.

Ishin aty, të katërt dhe me të ndaluar makina, na rrethuan. Ani u ngjesh pas meje, por dhe unë kisha po aq nevojë sa ajo për t'u ngjeshur mbas saj. Kishte diçka në ata njerëz, diçka tepër të frikshme, të cilën nuk arrita ta identifikoj menjëherë. Diçka nervozuese në lëvizjet e tyre, diçka turbulluese edhe në *veshjen* e tyre, a ndoshta ishte pikërisht kjo e fundit, ajo që të fuste akoma edhe më shumë të dridhurat.

Ishin të gjatë, të veshur me një mantel të zi të lidhur fjongo me dy rripa poshtë qafës. Me të dyja duart, ngrinin fundin e mantelit, në mënyrë që të mos prekte në tokë. Dukeshin si nuse që përgatiten të kërcejnë. Nuse, por nuse vdekjeje. Trupin e mbanin të përkulur, në mënyrë që të shikonin sa më mirë brenda makinës. Zhvendosnin peshën e trupit nga njëra këmbë në tjetrën, sikur të ishin duke kërcyer një valle, e cila duhej kërcyer me ritëm të ngadalësuar. Vinin rreth e përqark makinës. Sytë e tyre ishin fiksuar mbi ndenjëset e pasme. Mua më dukej sikur bota po ulte mbi supet e mia gjithë peshën e saj. Nuk ishin sy kureshtarë ata, oh jo: ishin sy të uritur. Dhe, e njëjta gjë që ishte në veshjen dhe lëvizjet e tyre, ishte edhe në ata sy. Megjithëse pa hënë e pa yje ajo natë, sytë e tyre shkëlqenin prej gëzimit. Dhe shkëlqenin me një dritë të verdhë, sikur të ishin ata, vjedhësit e hënës së asaj nate dhe e kishin ndarë në formën e syve midis tyre.

Një prej tyre iu afrua xhamit, nga ana e Anit. Ishte i ri, dukej që ishte i ri në moshë. Por faqja e majtë e tij ishte ajo e një tetëdhjetëvjeçari, ishte e gjitha e rrudhosur dhe e përtharë, porsi një dorashkë lëkure. Buzëqeshte. Dhe sa më shumë shikonte Anin, aq më shumë intensifikohej e verdha e syve të tij.

Ani zuri gojën me duar, me siguri për të mbytur një ulërimë. Atë çast më zunë sytë veshët e atij njeriu. Ndoshta edhe Ani i vuri re, sepse atë moment ndjeva dorën e saj të më shtrëngonte e të më shtrëngonte me një forcë të re, të cilën nuk ia kisha ndier kurrë. Por unë, ato çaste, isha i paralizuar, isha i pandjeshëm. Shikoja veshët e tij, njëri ndryshe e tjetri akoma më ndryshe dhe asnjë prej tyre nuk ishte normal. Asnjë prej tyre nuk ishte... *njerëzor*. Por ende pa e kuptuar se në çfarë mënyre, një zhurmë e lehtë, pas meje, më rrëqethi mishtë nga koka tek këmbët e më hodhi përpjetë. Sikur dikush të kishte fërkuar një pjatë me një thikë.

E në të vërtetë, ishte një xham ai që sapo kishte gërvishtur.

Ktheva kokën nga e majta ime. Ajo që qëndronte vetëm pesë centimetra larg meje ishte një femër. Ishte e vetmja që kishte hedhur në kokë kapuçin e mantelit të zi. Për një moment, çfarë kisha parë në anën tjetër të xhamit, nga ana e Anit, e pashë përsëri. Por kur pashë me sytë e *mi* dhe jo me ato të mendjes, vura re se ajo vajzë nuk kishte asgjë anormale. Të paktën akoma jo. Nuk ishte aspak e shpërfytyruar dhe sytë e saj ishin të gjelbër, jo të verdhë. Një e gjelbër e kulluar dhe e shkëlqyeshme, e pastër dhe e thellë, porsi ujët e një oqeani. Një copëz natyre aq qetësuese, saqë ishte e pamundur të mos kishe zili për atë që kishte fatin të çlodhej aty.

Por pastaj, ajo buzëqeshi.

Dhe bota u rrotullua poshtë këmbëve të mia.

Vajza me sytë e gjelbër buzëqeshi, anoi pak kokën nga e majta, si për të më parë më mirë e pastaj, gjithnjë duke buzëqeshur, drejtoi trupin.

- Këtë e dua unë, - depërtoi zëri i saj brenda makinës.

- Do t'i ndajmë që të dy, - dëgjova një prej tyre t'i përgjigjej. Ky, do të mësoja më vonë, ishte Jashari dhe ishte, si të thuash, i pari i tyre. Qëndronte përpara makinës, me duart e kryqëzuara mbi gjoks.

- Jo, - këmbënguli vajza. - Këtë e dua unë.

U përkul përsëri dhe unë pashë edhe një herë tjetër buzëqeshjen e saj, ndërkohë që bota vazhdoi rrotullimin e saj poshtë këmbëve të mia.

-JO! - u dëgjua në kor.

Vajza vazhdoi të më ngulte sytë e saj të kthjellët. E të më buzëqeshte: qetësisht.

Bota vazhdonte të më rrotullohej: çmendurisht.

- Uri, - dëgjova atë çast. Erdhi nga pas makinës.

Ktheva kokën andej. Ai ishte i katërti. Ishte personi që më kishte dhënë numrin e telefonit.

- Uri, - erdhi nga brenda makinës.

Shoferi ishte kthyer nga ne. Kishte hequr kapelën dhe flokët pa formë i ngjiteshin pas ballit të djersitur. Sytë i shkëlqenin. Drita e tyre ikte dhe vinte. Ngjasonte me dritën e dy cigareve të ndezura që thithen njëkohësisht. Gojën e kishte gjysmë të hapur dhe buzët e mbledhura, si një qen nervoz. Katër dhëmbë ishin më të gjatë se të tjerët: dy të sipërmit më të gjatë se dy të poshtmit.

Ashtu si edhe dhëmbët e vajzës me sy të gjelbër.

Ani bërtiti.

Unë e përqafova.

- Uri, - nga pas makinës e më pas, zhurma e dikujt që kërcen mbi bagazh. Makina u lëkund.

- Uri, - nga ana e Anit dhe zhurma e derës që forcohet për t’u hapur. Makina u lëkund edhe më shumë.

- Djalin ma lini mua. - Ishte vajza nga ana ime. - Jashar, më ke borxh një favor, - vazhdoi duke bërtitur. - Alvari, të kujtohet Alvari? Këtë e dua unë. Me këtë barazohemi.

- Ashtu u bëftë! - ia ktheu Jashari, pastaj iu drejtua shoferit në makinën tonë. - Halil. Hapi dyert, Halil.

Halili u duk sikur nuk e dëgjoi.

- Uri, - nga ana e Anit dhe një dorë me gishta të gjatë, çdonjëri prej të cilëve mbaronte me një kthetër të mprehtë u ngjit mbi xham. - Uri. Uri.

- Aaahh...! - nga prapa nesh dhe diçka trokiti në xhamin e pasmë.

Unë e Ani bërtitëm, pa guxuar të kthenim kokën pas.

- Halil!

- Jo, - ia priti Halili. - Ne fillim unë, pastaj ju.

- JO, - bërtitën gati në të njëjtën kohë, katër të tjerët. Por Halili nuk deshi t'ia dinte. U kthye sërish nga ne dhe zgjati duart.

Drejt Anit.

Atë çast, xhami i anës sime u thye. Një shi kristalesh më mbushën flokët, por nuk pata kohë të shqetësohesha për atë gjë. Një dorë, që nuk ishte tamam një dorë, më kapi prej flokësh. Bërtita, duke thirrur Krishtin. Por ajo nuk ishte bota e zakonshme dhe aty, Krishti nuk ekzistonte. U mundova t'i shmangesha kapjes, por një dorë e njëjtë me të parën më kapi në sup. Bërtita përsëri. Ndjeva thonj të fortë të më nguleshin në sup dhe diçka të ngrohtë të më lagte aty. Pastaj ndjeva të tërhiqesha jashtë, përmes dritares tashmë pa xham. Ndjeva duart e Anit të më shtrëngonin në bel dhe pashë se si me këmbë, mundohej të largonte kthetrat e Halilit (dhe dëgjoja britmat e saj të dëshpëruara. Herë më thërriste mua në emër, herë mamanë e herë zotin.) Por kush më tërhiqte kishte një forcë të jashtëzakonshme. Duart e Anit rrëshqitën (apo isha unë që rrëshqisja brenda tyre?) prej belit në kofshë dhe prej kofshëve në pulpa e në fund, vetëm një prekje e lehtë në këmbë, aq sa bëri që të lija këpucën e majtë në makinë. Dhe e gjithë kjo, brenda një sekonde të vetme.

Kur u gjenda plotësisht jashtë makinës dhe kapësi im më lejoi të vija këmbët në tokë, Halili arriti prenë e vet. Pashë Anin të lëvizte më kot krahët në ajër, e pashë të mundohej më kot të çlirohej, e pashë të përpëlitej si një peshk në rrjetë, e pastaj, ndërsa dy maja të mprehta më shponin në qafë, pashë kokën e Halilit të ulej mbi qafën e së dashurës sime dhe disa cikrra të errëta të spërkasnin ndenjësen tek e cila qeshë mbështetur vetëm një çast më parë. Pastaj... pastaj një aromë pishe më mbështolli nga të gjitha anët dhe një çast më vonë, gjithçka rreth meje u errësua dhe humbi çdo kuptim.

*

Gjyshi im e ka pasur zakon të thoshte se jeta është si puna e portofolit: sot ke diçka në të e nesër nuk ke asgjë. E një ditë, vjen dikush e ta vjedh. Kështu ndodh dhe nuk ke se çfarë të bësh dhe kur ndodh, është e kotë të kërkosh një arsye. Në atë pikë, arsyeja është krejt pa rëndësi. Si arsyeja ime. Mund të them se i gjithë faji ishte sepse mbeta pa makinë, ose mund të them se faji ishte i atij që hyri në jetën time, duke zënë vendin e

babait tim për ca vite; mund të them *gjithçka* lidhur me këtë gjë, por nuk ka aspak rëndësi. Unë humba portofolin dhe kjo ishte e vetmja gjë me rëndësi. Dikush ma kishte vjedhur.

Nuk e dija se sa kohë qëndrova ashtu, por, kur erdha në vete, ende pa hapur sytë, e kuptova që në mua kishte diçka që nuk shkonte. Në radhë të parë kisha ftohtë, shumë ftohtë. Por nuk dridhesha. Ishte një ftohtësi që vinte nga *brenda* dhe në një çast të dytë, zbulova se ishte një ftohtësi e këndshme. Pastaj ishte koka: e ndieja të rëndë e njëkohësisht, tepër të lehtë. Ishte sikur gjithë mendimet, gjithë shqetësimet, gjithë ankthet që kisha pasur më parë ishin fshirë si me gomë. Sikur të më kishin bërë një lavazh të trurit. Ndoshta pikërisht për këtë, nuk arrita të orientohesha që në fillim. Atë moment të shkurtër, kur ende nuk kisha hapur sytë, nuk mbaja mend asgjë nga çfarë kishte ndodhur, apo se ku isha dhe se *si* isha.

Pastaj hapa sytë. Errësirë e plotë. Në fillim pashë vetëm rrathë shumëngjyrësh që lëviznin duke ndryshuar përmasa. Disa largoheshin, duke u hapur deri sa dilnin jashtë rrezes së syve, të tjerë mblidheshin derisa arrinin në një pikë të vetme e pastaj humbnin përfundimisht. Kjo gjë zgjati vetëm disa sekonda, gjatë të cilave fillova edhe të kujtoj. Pastaj sytë u mësuan dhe në atë errësirë pus të thellë, arrita të dalloj një pëlhurë. Një pëlhurë, e cila më kujtoi tendat e teatrit pas së cilave fshiheshin aktorët.

Ishte një dritare.

Në të majtë të saj një dollap ngrihej gjer në tavan. Pak më tutje, një karrige e vjetër me vetëm tre këmbë qëndronte, çuditërisht, pa u rrëzuar. Pranë saj ishte një krevat, mbi të cilin, mbulesa dhe rroba të ndryshme ishin hedhur pa kujdes. Tek koka e atij krevati qëndronte një siluetë. Kur ndjeu që unë isha zgjuar, u ngrit dhe filloi të më afrohej.

E njoha përpara se të arrinte tek krevati im, megjithëse tashmë nuk e mbante më kapuçin e mantelit në kokë dhe flokët e gjatë i binin mbi supe.

Ajo u afrua dhe u përkul mbi mua. Buzëqeshte. Dhëmbët e vampirit ishin të vetmit që dilnin në pah nga ajo buzëqeshje. Por kësaj here, unë nuk kisha më frikë. Nuk di si ta shpjegoj, por diçka brenda meje më thoshte të rrija i qetë: ata dhëmbë të mprehtë, nuk përbënin më rrezik për qenien time.

Dora e saj më përkëdheli flokët.

Brenda meje kërkova të kundërshtoja... e, njëkohësisht, dëshirova që të mos ndalonte. U mundova të ngrija dorën, por isha krejt i pafuqishëm.

- Tungjatjeta!

Nuk fola.

- Unë jam Kristeneida.

Zëri i saj ishte shumë i butë, shumë i ëmbël, tepër melodik.

- Ku jam? - arrita të belbëzoj.

- Në botën e natës, - ma ktheu. Asnjë moment nuk kishte reshtur së buzëqeshuri.

- Përse? - pyeta dhe për një moment mu duk sikur nuk kisha më frymë për të nxjerrë. Tashmë edhe muskujt e gojës ishin rënduar, ishin shtrënguar, si një derë e hekurt, e ndryshkur prej kohës.

- Sepse unë të dua, - ma ktheu ajo pa u menduar dy herë dhe u përkul të më puthte në faqe.

- Ani?!

- Shëët. Mos fol më. - Drejtoi trupin. - Do të të jap për të ngrënë. Ke nevojë të hash. - U përkul sërish mbi mua. - Ke nevojë për jetë.

Isha ende duke përsëritur në heshtje ato fjalë për të gjetur diçka të arsyeshme në to, kur ajo ndaloi së buzëqeshuri. Mbylli sytë dhe mëshoi fort dhëmbët e vampirit në buzën e saj të poshtme. Pika të nxehtë gjaku rrodhën mbi buzët e mia.

U drodha i gjithi. Ishte ky ushqimi që duhet të haja? Ishte kjo jeta për të cilën kisha nevojë? Nuk kishte më asnjë dyshim. Unë dhe ajo nuk ishim më të ndryshëm. Ishim njësoj. Ishim të dy në të njëjtën anë të lumit.

Në botën e natës.

Atë natë e refuzova ushqimin. Po ashtu edhe të nesërmen, e kështu edhe të pasnesërmen. Kristeneida më tregoi – natën e dytë – se kisha qëndruar mbi nëntëdhjetegjashtë orë në gjumë, gjatë të cilave nuk kisha futur asgjë në gojë. Nëse edhe i zgjuar do të refuzoja ushqimin, do të thahesha si një gjethe e rënë prej pemës. I thashë se nuk më interesonte. Se ajo nuk ishte jeta ime. Nuk kisha qenë unë ai që e kishte dashur,

nuk e kisha kërkuar e nuk e kisha uruar kurrë një gjë të atillë. Por ishte ajo që e donte. Ishte ajo që *më* donte.

Natën e pestë nuk kisha më fuqi as të hapja sytë. Sa herë që ndieja derën të hapej, dridhesha. Edhe rryma më e lehtë e ajrit më bënte të lëvizja; ndieja trupin të ngrihej lart si të tërhiqej prej ndonjë dore të padukshme. Isha katandisur me të vërtetë si një gjethe e rënë prej peme. Kristeneida vinte tre herë në natë me ushqimin e saj dhe unë, tre herë në natë refuzoja. Por natën e pestë, Kristeneida erdhi katër herë dhe herën e katërt u dorëzova. Kur ajo futi buzën e saj mishtore në gojë dhe nguli në të dhëmbët e mprehtë, nuk lëviza as edhe një milimetër. Përkundrazi, qëndrova ashtu me sytë drejtuar tavanit dhe ç'kyça gojën. Lashë gjakun e saj të më lagte buzët e thara dhe goja m'u mbush me një ngrohtësi dhe një ëmbëlsi të jashtëzakonshme. Gjithmonë kisha menduar se gjaku kishte shije të kripur. Me sa dukej, isha gabuar.

Tre vakte në natë dhe për tre net isha në këmbë. Tashmë ndihesha i fortë, absolutisht një tjetër. Por Kristeneida nuk mund të vazhdonte të më ushqente përjetë, pastaj sasitë e saj ishin tepër të vogla. Vetëm një natë, më kujtohet, kur hyri në dhomë, ishte më e gëzuar se zakonisht. Atë natë, një "Taxi 5" kishte sjellë dy derra të majmë, në kuptimin e plotë të fjalës. Jashari ishte shprehur se ata të dy duhej të ishin njerëzit më të shëndoshë të qytetit. Një prej tyre i kishte rënë për pjesë Kristeneidës dhe si rrjedhim, edhe për mua, atë natë, kishte diçka më shumë.

Por, siç e thashë, ajo nuk mund të bëhej edhe mamaja ime. Ishte gjithçka, përveçse mama. Kishte ardhur koha që unë të veproja vetë. Dhëmbët më ishin zgjatur, tani duhej parë vetëm se si funksiononin. Takimi im i parë me të tjerët ishte shumë më i lehtë nga sa e kisha menduar, megjithëse, tani që më kujtohet, nuk është se kisha qenë dhe aq shumë në merak. Tek e fundit, tani kisha Kristeneidën dhe ajo gjë ishte më se e mjaftueshme. Sa për Anin... keq më vjen por....

Ishte Jashari ai që më dha mirëseardhjen i pari në "Taxi 5".

- Që sot e tutje ti do të zëvendësosh Halilin, - më tha,kur u takuam. - Je me fat që Kristeneida të vuri syrin, por kujdes të mos përfundosh si Halili. Ai ishte i ri, kështu si puna jote dhe impulsi e tradhtoi.

Pastaj më shpjeguan se si funksiononte në “Taxi 5”. Në radhë të parë më thanë se çfarë ishte, megjithëse diçka e kisha kuptuar edhe vetë. Ishte një shërbim taksi. Më i miri në qytet. Emri tjetër që përdorej ishte «Ata të Kodrës», ose «Ne të Kodrës», por kjo përdoret vetëm mes llojit të njëjtë. Për të gjithë të tjerët, “Taxi 5”. Numri pesë, sepse qysh në themelimin e atij grupi, kishin qenë gjithmonë pesë dhe po aq kishin mbetur.

- Në qoftë se Halili nuk do të kishte bërë atë idiotësi, ti nuk do të rrije me ne, - më shpjegoi Jashari. - Do të shkoje në Qytetin Përtej Kodrës.

- Qyteti Përtej Kodrës, - më shpjegoi më vonë e dashura ime e re, - është qyteti i Vampirëve.

Për sa i përkiste qytetit tjetër, Qytetit të Madh, prej nga vija unë, ishte shumë i rrezikshëm, prandaj dhe duhej lëvizur me shumë kujdes dhe kurrë pa një plan të mirë.

- Sepse, - më tregoi Jashari me durim. - E fundit gjë që duam, është të bëhemi të dukshëm, të bëjmë reklamë. Në qoftë se do të dalim çdo natë në qytet për të gjetur jetë, nuk do të vonojë shumë që të biem në sytë e ndokujt. Pastaj do të fillonte ndjekja. Lufta. E këtu, probabiliteti anon nga njerëzit. Mos harro se ditën na duhet të flemë.

Pastaj më shpjeguan se si funksiononte grupi. Gjithçka ndahej në pjesë të barabarta.

- Ne jemi Ata të Kodrës dhe jemi më të fortët. Në Qytetin Përtej Kodrës na kanë zili të gjithë, sepse jemi të vetmit që punojmë në Qytetin e Madh.

Po atë natë, në kodrën tonë do të vinte Arjola dhe unë do të provoja, për të parën herë, dhëmbët e mi. Nuk do ta harroj kurrë atë moment, por kjo është një histori tjetër dhe, një natë, ndoshta do jua tregoj. Për sot, them të ndalem këtu. Pas pak do agojë dhe më duhet të futem në strehë. Tashmë nuk mund të qëndroj dot më jashtë gjer në të gdhirë e nuk mund të shijoj më perëndimin e diellit. Dikur, kur bëja shpesh të parën dhe rrallë të dytën, ishte më ndryshe. Por nuk ke se çfarë t’i bësh or mik: sot ke një jetë, nesër ke një tjetër.

Ose diçka të ngjashme me të.

**LIBRI I BARDHË**

Një gjë po bëj të qartë që në fillim: nuk po e shkruaj me entuziazëm këtë histori. Përkundrazi! Po fajin e kam vetë; fajin e ka ky kurioziteti im i qelbur që veç telashe më ka sjellë gjithmonë. Fajin e kanë sytë e mi, që të verbër u bëfshin e më rreze drite mos pafshin! Sinqerisht! Njëqind herë më mirë sikur ajo makinë e mallkuar të më kishte përplasur e të më kishte kaluar përsipër më të katërta rrotat. Vetëm brenda saj të mos kisha parë!

Dhe, mbi të gjitha, të mos kisha shkuar për ta vërtetuar.

Emri im është Romeo, mbiemri si ta doni, mosha 57 vjeç. Banoj vetëm një derë larg komshiut tim të mallkuar që shkoi e bleu librin e bardhë dhe po aq larg komshiut tjetër të shkretë që erdhi dhe pranoi ta merrte.

Në fakt, të mallkuar e të shkretë duket se jemi të gjithë ne që jetojmë në Rrugicën 'Tonë'. Një natë mora një laps e një letër dhe fillova të shkruaj emrat e të gjithë atyre që njihja në këtë rrugicë dhe zbulova se pak më shumë se shtatëdhjetë për qind e jona janë të ve ose të ndarë prej vitesh. Unë dhe komshiu im i mallkuar jemi të ve, kurse komshiu i shkretë, ai është anëtar i të ndarëve.

Të paktën kjo ishte ajo që dinim. Aq më tepër që këtu të shtynte edhe logjika. Kur ti je duke përshkuar kilometrin e pesëdhjetenjë dhe gruaja jote atë të tridhjetepestin; kur ti ecën me një ritëm të konsiderueshëm dhe pak gjëra të tërheqin vëmendjen majtas e djathtas dhe gruaja jote tërhiqet nga pothuajse çdo ngjyrë e peizazhit, herët a vonë, edhe kilometrat fillojnë e zgjaten gjithnjë e më shumë drejt dy rrugëve të ndryshme, derisa arrijnë në udhëkryqin e famshëm ku çdonjëri do marrë, në mënyrë të pashmangshme, një rrugë të ndryshme.

Komshiu im i shkretë, këtë udhëkryq, e arriti para pothuajse tre muajsh. Zhurmat që shoqëruan mbërritjen në atë udhëkryq dhe marrjen e dy rrugëve të ndryshme i dëgjova pothuajse të gjitha, pavarësisht mureve të trasha dhe metrave katrorë plot bimësi që ndanin shtëpitë tona. Ora një e natës pastaj, është ideale për të shtuar, në drejtim të përmirësimit, vetinë e të dëgjuarit. Por, si për dreq, është edhe ora kur qepallat e syve të mi rëndojmë më shumë se në çdo orë tjetër. Them si për dreq, sepse mbasi dëgjova sa dëgjova dhe arrita në përfundimin se ky ishte udhëkryqi i famshëm që pritej të mbërrinin hë sot hë nesër, u shtriva të flija dhe nuk e pashë, realisht, rrugën që mori gruaja e komshiut tim të shkretë. Një tjetër si–për–dreq është fakti që dhoma ime e gjumit bie nga ana e komshiut tjetër, atij të mallkuarit. Atij që një javë më pas shkoi e bleu librin e bardhë.

Për herë të parë në rrugën e re që mori, komshiun e shkretë e pamë dy ditë mbasi ky qe detyruar të merrte atë rrugë. Batutën do kisha dashur t'ia kisha bërë vetë, por ai u tregua

më i shkathët dhe e bëri vetë mirëseardhjen në klubin e beqarëve. Unë dhe komshiu tjetër, ai që më pas do bëhej i mallkuari, po pinim raki në avllinë time. Trokitëm gotat të tre dhe një jetë e re nisi në rrugicën tonë. Që nuk do të zgjaste shumë, gjithsesi.
Unë dhe komshiu i mallkuar mund të vinim në ndihmë vetëm për sa i përket mënyrës së shtyrjes së rrugës që porsa kishte marrë tani, komshiu i shkretë, porse, në lidhje me arsyen, duke qenë se e kishim të ndryshme, nuk bëmë komente.
Komentet ia lamë vetë komshiut të shkretë.
– E dija që herët a vonë do të ndodhte, – tha, më në fund, një ditë dhe ishte pikërisht një ditë para librit të bardhë. – Dikur ka qenë një shprehje me të cilën talleshim kur kemi qenë të vegjël. Ajo që thoshte të mos e merrje gruan e vogël se të linte pa gjumë, por mos ta merrje as të madhe se nuk të mbante shumë... paskësh qenë e kundërta!
Pastaj tregoi për vrapin e mëngjesit që kishte filluar e shoqja, tashmë ish, para një viti, për edhe palestrën që kishte filluar para gjashtë muajsh, për orët e vona në punë, për shërbimet jashtë shtetit. Të gjitha këto shenja që makina e saj po ngadalësonte shpejtësinë, ndërkohë që ajo e atij ecte rregullisht përpara derisa diferenca e kilometrave, boll e madhe për shkak të natyrës, u bë akoma edhe më e madhe.
– Gjithsesi vetmia qenka e tmerrshme!
E kujt po ia thoshte ai këto: mua dhe komshiut të mallkuar? Mbas vetëm një jave?! Nuk i komentuam fjalët e tij. Por filluam të thoshim se ishim ende të rinj, se jeta ishte akoma edhe shumë e gjatë, se rrugët e saj janë plotë me të papritura dhe kush e dinte?... ndoshta shumë shpejt jeta do fillonte të buzëqeshte sërish. Nuk di dy të tjerët, por unë as që mendohej se mund të gënjeja veten me ato gjëra, por minutat rridhnin, makinat tona të jetës ecnin në të njëjtin drejtim dhe, ç'ishte më e rëndësishme, shishet e rakisë rreshtoheshin njëra mbas tjetrës tek këmbët e atij që e kishte sjellë.
Vetëm se të nesërmen, komshiu im i mallkuar se nga vete e psonis një libër të bardhë. Në fakt nuk ishte një libër, në kuptimin e plotë të fjalës. Por ideja ishte që, ato fletë të bardha si dëbora e parë, të ktheheshin në një libër, prandaj dhe u pagëzua me atë emër. Tani... epo mirë, do e them: isha unë që e pagëzova me këtë emër, po nuk besoj se ngjarjet do të kishin rrjedhur ndryshe në qoftë se atyre fletëve të bardha, të lidhura me njëra – tjetrën në mënyrë profesionale, do i kisha vënë emrin tavë me patëllxhanë.
A jua kam thënë emrin e komshiut të mallkuar? Më duket se jo. Madje as atë të komshiut të shkretë nuk ju kam thënë, e kam mirë? Mos më vini faj: po të kishit parë edhe ju atë që pashë unë në timonin e asaj makine, atë mëngjes, kush e di se sa gjëra të tjera do linit pa thënë.
(...)

###

